

# LOJA...

Një ditë, dikush trokiti në portën e luanit, mbretit të pyllit. Kur porta u hap, luani njohu tigrin, i cili i tha:

- O mbret, në pyll po... ndodhin gjë... ra të çuditshme. Kafshët janë të shqetë... suara. Sikur të vini e t'i shihni ve...të një...he...rë...

- Tigër, merr frymë njëherë! Qetësohu dhe fol më qartë..,- tha luani.

- Kur u zgjova në mëngjes, ç'të shihja! - kafshët e pyllit po iknin si të çmendura sa andej- këndej. Ndalova njërën prej tyre dhe e pyeta se çfarë kishte ndodhur. Më tha se kishin dëgjuar disa zëra të çuditshëm që vinin nga skaji i pyllit dhe u largua

vetëtimthi.

- Çfarë ishin, vallë, ata zëra?!.. Shkojmë të shohim njëherë...,- tha luani dhe u nis, së bashku me tigrin, për udhë.

Udhës takoi një sorrë.

- I nderuar mbret, nëse dëshironi, unë mund t'ju çoj atje...,- i tha sorra.





Sorra para, luani mbrapa, pas tij tigri bënë goxha rrugë. Edhe pse udhëtuan me orë të tëra, ende nuk kishin arritur në vendin prej nga kishin ardhur zërat.

- O sorrë, jam lodhur e nuk mund të duroj më. Ku është vendi me zërat e çuditshëm?

- Madhëri, edhe unë u hutova. Ai vend duhej të ishte këtu rrotull. Të ecim edhe pak,- tha sorra dhe nuk lanë vend pa gjezdisur.

Koha filloi të errej, por luani ende nuk kishte arritur në vendin që dëshironte. I lodhur e i rraskapitur u mbështet pas një peme.

- Kot nuk kanë thënë, kush ka sorrën për udhërrëfyes, nuk shpëton prej halleve. Më duket se bëra gabim që erdha pas sorrës,- murmuriti luani.

Ndërkohë, sorra ia kishte mbathur prej frikës së luanit. Kurse luani nuk e dinte se sorra kishte ikur.

- O sorrë, – tha luani, - u err. - Na e trego



vendin... e më në fund të kthehemi në shtëpi.

...

-Ah, edhe ti, sorrë, paske ikur?!.. Kështu është... Fajin e kam vetë, kur mora sorrën si udhërrëfyese... Me sa duket, ato, më bënë një lojë... Ky le të jetë





një mësim për mua,- tha luani dhe mori rrugën drejt pallatit të tij.

Në të vërtetë, në pyll, nuk kishte ndonjë vend të tillë. Kjo ishte një lojë që kafshët ia kishin bërë luanit.

Që prej asaj dite, luani interesohej më nga afër për pyllin dhe banorët e tij. Dhe asnjëherë nuk u mashtrua duke besuar fjalët që nuk kishin burim të sigurt.





# PULA MENDJELEHTË

Në një qymez jetoni shumë pula sa ishte e vështirë t'i numëroje. Të gjitha ishin si motra me njëra-tjetrën. Njëra prej tyre nuk ishte e kënaqur me këtë gjendje.

- Jemi shumë në këtë qymez... Nuk e ngop dot barkun... Sqepin e kam pothuajse bosh... Sikur... askush nuk më njeh... Duhet të bëj diçka... – tha pula e pakënaqur.

Një ditë prej ditëve, i erdhi një ide në mendje... Mori rrugën drejt e te dhelpra. Kur e pa dhelpërakja, u çudit...

“Kjo pulë... sikur nuk është në vete” - mendoi lehtë-lehtë dhelpërakja dhe u gëzua.

- Ç’kemi moj pulë? Ç’e mirë të solli këtu? – e pyeti dhelpra.

- O dhelpër, nëse më ha mua këtu, do të hash vetëm një pulë. Por..., nëse arrijmë një marrëveshje, do të hash një qymez plot me pula,- tha pula mendjelehtë.



Pastaj filloi t'i tregonte planin dhelprës. Në fund i tregoi dhe vendin e qymezit. Sipas planit, pula do ta linte hapur derën e qymezit, ndërsa dhelpra do të futej brenda dhe do të hante të gjitha pulat.

Kaluan disa ditë dhe, kishte ardhur koha që dhelpra të futej në qymez. Pula mendjelehtë priste me padurim dhelprën. E priste dhe thoshte me vete: "Shpresoj që dhelpra të mos ndërrojë mendje."

Dhe, ja një natë..., papritur, dhelpra mbiu pranë qymezit. Pula e njohu, dhe fshehtas i hapi derën. Ajo, vetë, doli jashtë.

Dhelpra hyri brenda dhe hëngri pula sa i deshi qejfi, ndërsa pula nga jashtë shihte buzagaz skenën e ngrënies së shoqeve të saj. Më në fund, në qymez nuk mbeti asnjë pulë. Kur mbaroi punë, dhelpra doli jashtë dhe i tha pulës:

- Faleminderit moj pulë e dashur! Falë teje, nuk



do të më marrë uria për një kohë të gjatë. Eja, të të përqafoj njëherë!..

Por qëllimi i saj i vërtetë ishte që ta hante edhe atë. Sapo u bë gati t'i hidhej në grykë, i zoti i shtëpisë, i fshehur pas një peme, e gjuajti pam-pam. Dhelpra iku nga sytë këmbët prej frikës dhe arriti të shpëtonte veç me disa gërvishje të vogla. Kurse pula mendjelehtë shpëtoi në sajë të të zotit.

-Megjithatë..., të paktën shpëtova njërën...,- tha ai sa për të ngushëlluar veten.

Kaluan disa ditë dhe pula, e cila ia kishte arritur qëllimit, filloi të bënte qejf në qymez. Mbi të gjitha, për shkak se kishte ngelur e vetme, i zoti i rrinte gati për çdo gjë. I jepte për të ngrënë dhe e donte shumë. Pula kënaqej jashtë



mase. Sikur... një mendim... ia prishte, shpesh, gjumin.

Dhe në të vërtetë kishte të drejtë, sepse një natë, dhelpra mbiu, përsëri, pranë qymezit. Pula e pa dhelprën dhe i tha:

- Hë moj dhelpër, çfarë kërkon, përse ke ardhur? Këtu nuk ka ngelur më asnjë pulë për të ngrënë.

- Po ti çfarë je? Apo nuk je pulë?- tha dhelpra.

- Harrove... e bëmë një marrëveshje bashkë. Unë do të jepja shoqet e ti nuk do të më prekje,- tha pula.

Këto fjalë i dëgjoi i zoti i shtëpisë, teksa bënte roje për të ruajtur pulën e fundit, që i kishte mbetur.

- Domethënë kështu na qenka puna-ëë! Pulë

tradhtare! Ti i paske tradhtuar shoqet e tua? Kurrë nuk ma merrte mendja! Kurrë...

I zoti i shtëpisë po afrohej ngadalë e ngadalë..., kur pula mendjelehtë ra, vetë, në kurthin që kishte përgatitur. Ajo i besoi dhelprës dhe e pësoi...







# DHELPRA MBETI DHELPËR...

Luani mbret kishte vendosur të zgjidhte kafshën më besnike të pyllit. Mendoi të organizonte një garë. Dha urdhër të lajmëroheshin të gjithë banorët. Me të marrë lajmin, kafshët vrapuan drejt pallatit të luanit. Kishin ardhur të gjithë, madje edhe tigri, ujku, çakalli dhe dhelpra. Kur luani po u hidhte nga një sy të gjitha kafshëve, të cilat kishin ardhur për të marrë pjesë në garë, vuri re edhe dhelprën.

"Mirë të tjerët, po dhelpra çfarë do këtu...",- tha ai me vete.



Thirri të parën dhelprën. E pyeti:

- Pa na thuaj moj dhelpër, përse ke ardhur këtu? Në këtë pyll të gjithë e dinë se ti je kafsha më dredharake...

- Pikërisht për këtë kam ardhur edhe unë, o mbret. Dua ta fshij këtë famë të keqe që kam marrë. Nëse më jepni mundësi, mund t'jua vërtetoj këtë,- tha dhelpra.

- Mirë, do të ta jap këtë mundësi. Nëse fiton, do të të zgjedh kafshën më besnike të pyllit dhe do të të shpërblej,- tha luani. – Mund të shkosh. Do të të provoj atëherë, kur nuk ta pret mendja.

Dhelpra iku.

Kaluan plot dhjetë ditë. Nuk po dukej as sprova dhe as luani. Dhelprës i kishte humbur



durimi.

- As dredhi nuk mund të bëj më, as sipas dëshirës nuk mund të sillem më,- tha ajo e nxehur.

Kaluan edhe pesë ditë, por përsëri nuk po ndodhte gjë. Dhelpra filloi të tregohej dhe të sillej në mënyrë të pakujdesshme.

- Luani u tall me mua... Ai s'ka për të më sprovuar fare. Në të vërtetë, edhe unë s'kam ndërmend të bëhem besnike,- tha ajo dhe filloi nga dinakëritë e dredhitë e veta.

Ndërkohë, mbreti priste rastin që dhelpra të sillej si dhelpër. Dhe... momenti erdhi. Ai u shtri në rrugën, nga ku dhelpra kalonte gjithmonë. Më në fund dhelpërakja u duk. Luani nisi të rënkojë me të madhe. Dhelpra iu afrua. Nuk dinte ç'të

bënte, të hidhërohej apo të gëzohej.

- Çfarë të ka ndodhur o mbret? - pyeti dhelpra.

- Lëre mos më pyet, moj dhelpër. Isha duke ardhur tek ti për të të provuar, por u rrëzova keq dhe theva këmbën. Më ndihmo të kthehem në pallatin tim. Ndryshe do të vdes këtu,- tha luani.

- Tani do të të tregoj se ç'kam hequr për fajin tënd këto ditë... Duke pritur provën tënde, humba veten duke jetuar me kujdes. Do të të lë këtu ku je, që të gjithë të shpëtojnë prej teje,- tha dhelpra dhe vazhdoi rrugën.

Luani, kur pa se dhelpra nuk dukej qeshi me vete dhe tha: "E humbe provën, moj ndrikull!"

Dhe një ditë luani u takua me dhelprën në pyll.

Gënjeshtaren e zuri aq shumë frika, sa me zë të dridhur, i tha:

- Si është e mundur!?.. A nuk vdiqët, o mbret?!..

- Nuk vdiqa. A vdes gjithë ky mbret nga një këmbë e thyer? Ajo ishte një provë për ty. Unë e dija që një dhelpër dinake s'mund të ishte kurrë besnike. Ti nuk e kalove provimin. Nëse do të më kishe ndihmuar, do të fshije famën tënde të keqe,- tha luani dhe vazhdoi shëtitjen në pyll.

Dhelpra e dëshpëruar, e penduar për rastin që humbi, u zhduk nga sytë dhe nuk u duk më.



# GJAKFTOHTËSIA E ARIUT

Në një pyll të madh jetonte një familje arinjsh. Kjo familje përbëhej nga arusha nënë, ariu baba dhe një këlysh i tyre.

Ariu baba dilte gjithmonë për gjah dhe me ato që arrinte të gjuante, ushqente familjen e tij. Kurse nëna arushë rriste këlyshin e saj të vogël. Ata jetonin të lumtur e të gëzuar.

Një ditë, ariu baba vuri re se këlyshi tyre i vogël, tashmë, ishte rritur.

- Arushi ynë i vogël u rrit. Tani ka ardhur koha që ai të mësojë të gjuajë. Prandaj, këtej e tutje do ta marr me vete për gjah,- tha ariu baba.



Mendimin e tij ia shprehu edhe arushës nënë, edhe djalit të tij. Arushës i pëlqeu ky mendim, kurse arushi i vogël gati sa nuk fluturoi prej gëzimit.

- Urra! Urra! Edhe unë do të shkoj të gjuaj, - brohoriti arushi i vogël.

Megjithatë, arusha nënë, nuk ishte edhe aq e qetë. Ajo kishte frikë se mos i ndodhte ndonjë gjë e keqe vogëlushit të saj. Për këtë arsye, e porositi ariun baba që të kishte kujdes për arushin e vogël. Mirëpo, ariu baba nuk ua vuri veshin fjalëve të arushës nënë.

-Mos ki merak, nesër në mëngjes herët do të dalim për gjah- tha ai.

Arushi i vogël mezi e priti mëngjesin. Dhe ja, më në fund babë e bir dolën për gjah. Pasi ecën e ecën, arritën pranë një lumi, ku kishte peshq të mëdhenj. Ariu baba pa një peshk dhe e kapi pa u munduar fare, kurse arushi i vogël ndiqte me vëmendje lëvizjet e babait të tij.

“Qenka e lehtë të gjuash. Këtë mund ta bëj edhe unë”,- tha ai me vete.

Në të vërtetë lumi ishte i thellë dhe i rrezikshëm për arushin e vogël. Ndërkohë, ariu baba e harroi porosinë e arushës nënë dhe u vu në ndjekje të një peshku të madh. Kështu që u largua prej arushit të vogël.

Arushi i vogël pa një peshk dhe deshi ta kapte. Sapo zhyti putrat e tij të vogla në ujë, humbi ekuilibrin. Por shpëtoi falë një dege peme në breg të lumit. Ai u kap fort pas saj dhe doli jashtë.

- Kjo punë nuk qenka dhe aq e lehtë, sa kujtova,- tha ai.

Sapo u mat të kërkonte ndihmë nga babai, sytë i panë një gjahtar, i cili grykën e çiftes ia kishte vënë mbi kokë. Arushi i vogël ngriu në vend. Prej frikës së madhe nuk dinte ç’të bënte. Pak më vonë, ariu baba, teksa kthehej me peshkun e madh që kishte kapur, e pa këtë skenë të



tmerrshme. Një gjahtar ishte bërë gati të vriste vogëlushin e tij. U tremb pak, por mendoi se do të ishte më mirë të qetësohej. Vetëm kështu mund ta shpëtonte vogëlushin e tij. Vendosi t'i afrohej gjahtarit nga pas. Iu afrua gjahtarit me një gjakftohtësi të madhe dhe e gjuajti aq fort me putër, saqë gjahtari ra në tokë pa e kuptuar

se çfarë ndodhi. Ariu baba shpëtoi arushin e vogël, falë gjakftohtësisë së tij.

Ariu baba dhe djali i tij, u larguan nga vendi i ngjarjes, ende pa u përmendur gjahtari.

